# 1 Prilli – gënjeshtra dhe mëkati i rrenës




[ Shqip – Albanian – ألباني ]

Muhamed Salih El Munexhid

**Përktheu :** Redaksia e albislam.com

**Rishikoi:** Driton Lekaj

2010 - 1431



# 1 Prilli, gënjeshtra dhe mëkati i rrenës

- *Rrena si mëkat, pasojat e saj, ndëshkimi për te dhe ca fjalë mbi 1 Prillin –*

Gënjeshtra është prej veseve të këqija, kurse të gjitha sheriatet kanë tërhequr vërejtjen nga ky ves, natyra e pastër e mohon atë, e në këtë pajtohen të gjithë njerëzit me moral dhe mendje të shëndoshë.

"Vërtetësia është një shtyllë e mbetjes së botës…është një rregull i lavdëruar, është shtyllë e pejgamberisë, rezultat i devotshmërisë, po mos të ishte vërtetësia do të asgjësoheshin rregullat e sheriatit, kurse posedimi i gënjeshtrës është zhveshje nga njerëzorja, pasi që njeriu është i veçuar me të shprehurit". ("Berika mahmudije" e autorit Muhamed El Hademi, 3/183).

Në sheriatin tonë kjo vepër është e urrejtur me Kur'an dhe Sunnet, kurse dijetarët kanë konsensus mbi ndalimin e kësaj vepre, kurse përfundimi i gënjeshtarit aspak s'është i lavdëruar edhe në dynja edhe në ahiret.

Në sheriat nuk lejohet gënjeshtra, përveç në disa raste kur nuk vjen në pyetje shkelja e të drejtave të tjerëve ose derdhja e gjakut të ndokujt ose cenimi e nderit të tjetrit, etj. Bile rastet në të cilat lejohet përmbajnë shpëtimin e ndonjë shpirti, ose përmirësimin e marrëdhënieve mes dy njerëzve ose shtimin e dashurisë mes burrit dhe gruas.

Sheriati nuk ka ardhur me një moment apo ditë të caktuar në të cilën lejohet që një njeri të gënjej dhe të informon me çka të dëshiron prej fjalëve duke mos dalluar a është e vërtetë apo jo. Andaj edhe ajo që mendon dikush se lejohet gënjeshtra me një prill – në të cilin pretendojnë se njeriut i lejohet gënjeshtra pa ndonjë kufizim nga sheriati, nuk ka bazë në sheriatin e Allahut. Kjo vepër sjell shumë negativitete, ne do ti përmendim vetëm disa prej tyre.

## ❖ Gënjeshtra është e ndaluar.

Allahu, subhanehu ve teala, thotë:

*"Gënjeshtrën e trillojnë vetëm ata që nuk i besojnë argumentet e Allahut; të tillët janë ata gënjeshtarët".* (En-Nahl: 105).

Ibën Kethiri (rahimehull-llah) thotë: "Pastaj All-llahu tregon se Pejgamberi, alejhis-salatu ues-selam, nuk është shpifës e gënjeshtar, sepse ata që shpifin gënjeshtra ndaj Allahut dhe Pejgamberit, alejhis-salatu ues-selam, janë njerëzit më të këqij, ata të cilët nuk besojnë në argumentet e Allahut, ata që janë kafira e të pafe, njerëz të njohur mes njerëzve me gënjeshtrat e tyre. Kurse Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, është njeriu më i vërtetë, njeriu më i mirë, më i plotë në dituri, vepra, besim e bindje. Të gjithë e kanë njohur si njeri të vërtetë, saqë në mesin e popullit të vet ka qenë i njohur si "besnik". Andaj Herakli mes pyetjeve që ia parashtron Ebu Sufjanit është edhe kjo: a e akzuonit me gënjeshtër më parë? Tha: jo. Herakli tha: Është e palogjikshme që ai të mos i gënjej njerëzit e më pas të gënjej ndaj Allahut!". (Tefsiri i Ibën Kethirit, 2/588).

Pejgamberi, sal-lAll-llahu alejhi ve sel-lem, thotë:

*"Shenjat e munafikut(dyfytyrëshit) janë tre: kur të flet të gënjen, kur të premton ta thyen premtimin dhe kur t'i besosh të tradhton".* (Buhariu dhe Muslimi).

Imam Neveveiu, rahimehull-llah, thotë: "Mendimi i shumicës së dijetarëve është se këto cilësi janë cilësi të nifakut (dyfytyrësisë), kurse pronari i tyre u ngjanë munafikëve në këto cilësi dhe posedon moral të tyre…

Kurse fjala e Pejgamberit, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem: "…është munafik i kulluar", domethënë: u ngjanë shumë munafikëve, për shkak të këtyre cilësive. Disa dijetarë kanë thënë: kush i ka të rralla këto cilësi, nuk e kaplon ky kërcënim. Ky është mendimi më i zgjedhur në lidhje më këtë hadith. Ebu Isa Tirmidhiu tregon mendimin e mbarë dijetarëve se: "Vërtetë kuptimi i hadithit te dijetarët ka për qëllim nifakun në vepra". (Sherhu muslim", 2/46-47).

## ❖ Gënjeshtra më e shëmtuar:

### 1) Gënjeshtra ndaj Allahut dhe Pejgamberit, sal-lAll-llahu alejhi ve sel-lem.

Ky lloj i gënjeshtrës është gënjeshtra më e madhe, kurse pronari i kësaj gënjeshtre është i kërcënuar me kërcënim të ashpër, bile disa dijetarë e konsiderojnë renegat.

Allahu, subhanehu ve teala, thotë:

*"Mos i thoni asaj rrenës së gjuhëve tuaja: "Kjo është hallall e kjo është haram" e të shpifni ndaj Allahut rrenën. Vërtet, ata që shpifin rrenën ndaj Allahut, nuk kanë shpëtim".* (En-Nahl: 116).

Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, thotë:

*"Mos gënjeni mbi mua, sepse kush gënjen mbi mua do të hyjë në xhehenem".* (Buhariu).

Dhe thotë:

*"Kush gënjen mbi mua le të përgatit një vendulje nga zjarri".* (Buhariu dhe Muslimi).

Ibën Kajjimi, rahimehull-llah: "Qëllimi i hadithit është ai që gënjen ndaj Pejgamberit, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, le të bëhet gati për vendqëndrim në xhehenem ku do të mbetet dhe nga i cili nuk do të largohet dhe ka thënë vendbanim ku mbetet një kohë e më pas udhëton prej tij." (Tarikul-Hixhretejni", fq. 169).

Kjo ishte gënjeshtra ndaj Allahut dhe të Dërguarit të Tij (sal-lAllahu alejhi ve sel-lem) ndërsa për sa i përket gënjeshtrës ndaj njerëzve është si vijon:

**2) Gënjeshtra në shitblerje.**

Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, thotë:

*"Tre personave nuk u flet All-llahu në Ditë të Kiametit, nuk i shikon, nuk i pastron dhe do të kenë dënim të dhembshëm. E përsëriti këtë Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, tre herë. Ebu Dherri tha: paskan humbur dhe qenkan shkatërruar, kush janë ata? Tha: "Ai që i mban rrobat nën nyje të zogut të këmbës, bartësi i fjalëve dhe ai që e shet mallin e vet duke u betuar rrejshëm".* (Muslimi me nr: 106).

*"Shitësi dhe blerësi janë të lirë të zgjedhin përderisa nuk janë ndarë, nëse janë të vërtetë dhe e sqarojnë mallin, u bekohet kjo shitblerje, kurse nëse fshehin dhe gënjejnë, largohet bereqeti i shitblerjes së tyre".* (Buhariu me nr: 1973 dhe Muslimi me nr: 532).

Shejhul-Islam ibën Tejmiu thotë: "Allahu, subhanehu ve teala, ka urdhëruar që të jemi të vërtetë dhe të sqarojmë dhe ka ndaluar gënjeshtrën dhe fshehjen e gjërave të cilat duhet të njihen, siç ka thënë Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem : "*"Shitësi dhe blerësi janë të lirë të zgjedhin përderisa nuk janë*

*ndarë, nëse janë të vërtetë dhe e sqarojnë mallin, u bekohet kjo shitblerje, kurse nëse fshehin dhe gënjejnë, largohet bereqeti i shitblerjes së tyre".* Dhe Allahu, subhanehu ve teala, thotë:

"*O ju që besuat! Bëhuni plotësisht të vendosur për hirë të All-llahut, duke dëshmuar të drejtën, dhe të mos u shtyjë urrejtja ndaj një populli e t'i shmangeni drejtësisë; bëhuni të drejtë, sepse ajo është më afër devotshmërisë". (El-Maide: 5)".* (Minhaxhus-sunneh", 1/16).

**3) Gënjeshtra gjatë tregimit të ëndrrave.**

Përmes pretendimit se ka parë diçka në ëndërr, mirëpo ai gënjen me këtë rast dhe iu flet njerëzve diçka çka realisht nuk ka parë.

Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, thotë:

*"Kush pretendon se ka parë ëndërr, të cilën nuk e ka parë, do të detyrohet të lidhe dy kokrra elbi, e nuk do të ketë mundësi ta bëjë këtë vepër, kush e dëgjon bisedën e disa njerëzve, duke e ditur se ata e urrejnë atë apo ikin prej tij, do të hedhet në veshin e tij plumb të shkrirë në ditë të Kiametit dhe ai i cili vizaton fotografi do të dënohet dhe do të detyrohet ti fryjë shpirt, e nuk do të ketë mundësi".* (Buhariu me nr: 6635).

Munaviu, rahimehull-llah, thotë: "Do të detyrohet ti lidhë dy kokrra të elbit e nuk do të ketë mundësi, sepse nuk ka mundësi të lidhen mes vete. Ky njeri do të dënohet deri sa ta bëjë këtë vepër. Sikurse dëshiron të thotë: do të detyrohet me gjëra që s'ka mundësi t'i bëjë dhe për këtë do të dënohet. Kjo domethënë se do të dënohet në vazhdimësi…Ka ardhur ky kërcënim i madh për gënjeshtrën mbi ëndrrën, edhe pse dëmi i gënjeshtrës i zgjuar është më i madh, sepse në këtë rast kjo është gënjeshtër ndaj Allahut, pasi që ëndrra është një pjesë e shpalljes, e pasi që është pjesë e shpalljes, atëherë kjo është prej Allahut. Gënjeshtra ndaj Krijuesit është më e keqe se sa gënjeshtra ndaj krijesave". (Fejdul-Kadir, 6/99).

**4) Ndalohet të flitet çdo gjë që dëgjohet.**

Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, thotë:

*"Mjafton për një njeri ti regjistrohet gënjeshtër nëse flet çdo gjë që dëgjon".* (Muslimi).

Neveviu, rahimehull-llah, thotë: "Domethënia e hadithit dhe thënieve tjera që gjenden në këtë kaptinë japin të kuptojmë qortimin e të folurit të çdo gjëje që e dëgjon njeriu, sepse zakonisht njeriu dëgjon edhe gjëra të vërteta, por edhe gënjeshtra. Kështu që po foli çdo gjë që dëgjon, sigurisht se do të gënjen, sepse do të lajmëron atë që s'ka qenë. Kurse ne më herët kemi thënë se mendimi më i saktë mbi domethënien gjuhësore të gënjeshtrës është: Lajmërim për një gjë në të kundërtën e realitetit të saj, dhe nuk kushtëzohet qëllimi. Kushtëzohet qëllimi vetëm për tu konsideruar mëkat. Allahu e di më së miri". (Sherhu Muslim, 1/75).

**5) Gënjeshtra në lojë(shaka).**

Disa njerëz mendojnë se lejohet gënjeshtra nëse ndodh gjatë shakasë, edhe me këtë e arsyetojnë edhe gënjeshtrën e një prillit, ose të ditëve tjera. Kjo është gabim dhe nuk bazohet në fenë e vërtetë. Gënjeshtra është e ndaluar edhe në seriozitet edhe në shaka.

Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, thotë:

*"Unë bëj shaka, mirëpo edhe atëherë e them të vërtetën".* (Taberaniu dhe të tjerët. Hadithi është sahih).

Dhe kur i kanë thënë: O i Dërguar i Allahut, ti bënë shaka me ne. Ai ka thënë: *"Unë vetëm të vërtetën e them".* (Hadithin e transmeton Tirmidhiu me nr: 1990 dhe thotë: Hadithi është hasen sahih. gjithashtu e transmeton edhe Taberaniu në "Evsat": 8/305. Hejthemiu në "Mexhme Ez Zevaid": 9/17 dhe thotë se hadithi është hasen.).

Shokët e Pejgamberit, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, kanë treguar:

*"Se kanë ecur me Pejgamberin, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, në udhëtim. Një njeri prej tyre ra në gjumë. Njëri shkoi dhe ia mori shigjetat, e kur u ngrit njeriu u trishtua, kurse ata që ishin përreth u qeshën. I pyeti Pejgamberi: pse po qesheni? Thanë: ia morëm shigjetat e ky u tremb. Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, tha: "Nuk i lejohet myslimanit që ta trishton myslimanin".* (Ebu Davudi me nr: 5004 dhe Imam Ahmedi me nr. 22555. Hadithin e konsideron Shejh Albani të saktë në librin "Sahih El Xhami" me nr: 7658).

Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, thotë:

*"Mos merrni gjërat e vëllait tënd, as në lojë as në seriozitet. Kush ia merr shkopin vëllait të vet le t'ia kthen".* (Ebu Davudi me nr: 5003 dhe Tirmidhiu e transemton shkurtimisht me nr: 2160. Hadithin e konsideron Shejh Albani të mirë - Hasen në librin "Sahih El Xhami" me nr: 7658).

**6) Gënjeshtra duke luajtur me fëmijët.**

Duhet kujdesur që mos të gënjejmë duke luajtur më fëmijët, sepse edhe kjo regjistrohet. Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, ka tërhequr vërejtjen nga kjo vepër siç tregohet në këtë rast:

Abdull-llah ibën Amiri, radijall-llahu anhu, thotë: *"Një ditë më thërriti nëna ime, kurse Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, ishte duke ndenjur në shtëpinë tonë. Ajo më tha: eja do të jap diçka. Atëherë, Pejgamberi, alejhis-salatu ves-selam, tha: çka dëshirove t'i japish? Tha: dëshirova ti jap hurme. Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, tha: "Po mos i jepje asgjë, do të regjistrohej gënjeshtër".*

Kurse në transmetimin e Ebu Hurejres qëndron: *"Kush e thërret fëmijën e vet, eja të jap diçka e nuk i jep, kjo konsiderohet gënjeshtër". (Ebu Davudi me nr:4991.* Hadithin e konsideron Shejh Albani të mirë - Hasen në librin "Sahih El Xhami" me nr: 1319)

**7) Gënjeshtra për ti shtyrë të tjerët që të qeshin.**

Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, thotë:

*"Vaj për atë që flet gënjeshtra që ti shtyjë të tjerët që të qeshin. Vaj për te, vaj për te".* (Tirmidhiu me nr: 235 dhe thotë hadithi është hasen. Gjithashtu e transmeton edhe Ebu Davudi me nr: 4990).

## ❖ Dënimi për gënjeshtrën

Gënjeshtarin e presin dënime të dunjasë dhe të ahiretit, të cilat e shkatërrojnë dhe e nënçmojnë, prej tyre janë edhe këto:

**1- Nifaku në zemër.**

All-llahu, subhanehu ve teala, thotë:

*"Dhe për shkak se e thyen besën që i patën dhënë Allahut, dhe për shkak të asaj se gënjenin, All-llahu u ngjeshi hipokrizinë në zemrat e tyre deri në ditën që e takojnë Atë".* (Et-Teube: 77).

Abdull-llah ibën Mesudi, radijall-llahu anhu, thotë:

"Munafikun njiheni me tre gjëra: kur të flet gënjen, kur të premton e thyen premtimin dhe kur t'i besosh tradhton. Pastaj lexoi ajetin:

"E prej tyre (hipokritëve) pati sish që i patën dhënë besën Allahut që: "Nëse na jep (All-llahu) nga mirësia e Tij, ne do të ndajmë lëmoshë dhe do të bëhemi prej punëmirëve. Kur ju dha (Allahu) nga të mirat e Veta, ata bënë koprraci me atë (që u dha), e thyen besën dhe u zmbrapsën nga respekti ndaj Allahut. Dhe për shkak se e thyen besën që i patën dhënë Allahut, dhe për shkak të asaj se gënjenin, Allahu u ngjeshi hipokrizinë në zemrat e tyre deri në ditën që e takojnë Atë". (Et-Teube: 75-77)". (Musennef ibën shejbe, 6/125).

**2- Të shpien në mëkat dhe në zjarr të xhehenemit.**

Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, thotë:

*"Gënjeshtra shpie në prishje (morale), kurse prishja shpie në Xhehenem. Njeriu që gënjen vazhdimisht, më në fund tek All-llahu shkruhet gënjeshtar".* (Muttefekun alejhi)

San'ani thotë: "Ky hadith tregon se ai që vazhdimisht mundohet të jetë i vërtetë në fjalët e tija, vërtetësia bëhet natyrë e tij, kurse ai që gënjen me vetëdije dhe vazhdon në këtë sjellje, gënjeshtra i bëhet natyrë e tij. Sepse me stërvitje dhe fitim vazhdojnë cilësitë e mira dhe të këqija. Ky hadith tregon vlerën e vërtetësisë dhe se përfundon me poseduesin e tij në xhenet dhe tregon keqësinë e madhe të gënjeshtrës dhe se përfundon me poseduesin e sajë në xhehenem. E mos të flasim për atë që i sjellin njeriut në dynja. Vërtetësia shkakton që atij ti pranohet fjala prej masës, të pranohet dëshmia e tij, të jetë i dashur te njerëzit, të pëlqehet biseda e tij, etj, për dallim me gënjeshtarin". (Subulus-Selam, 2/687).

**3- Nuk i pranohet dëshmia.**

Ibën Kajjimi, rahimehull-llah, thotë në librin e tij:

[Urtësia nga mospranimi i dëshmisë së gënjeshtarit]

Shkaku më i fuqishëm për mos të pranuar dëshminë, fetvanë dhe transmetimin është gënjeshtra, sepse e prish mjetin e dëshmisë, fetvasë dhe transmetimit. Kjo i ngjan dëshmisë së të verbrit për pamjen e hënës, ose të shurdhit për vend, sepse gjuha gënjeshtare i ngjanë gjymtyrës që s'funksionon, bile është edhe ma i keq. Gjëja më e keqe që e posedon njeriu është gjuha që gënjen". (I'lamul-Muvekiin. 1/95).

**4- I nxihet fytyra në dynja dhe ahiret.**

All-llahu, subhanehu e teala, thotë:

*"E ata që bënë gënjeshtër ndaj Allahut, do t'i shohësh në ditën e kiametit, fytyrat e tyre të nxira. A nuk është në Xhehenem vendi i kryelartëve?".* (Ez-Zumer: 60).

Ibën Kajjimi, rahimehull-llah, thotë: "Për këtë All-llahu, subhanehu ve teala, në ahiret si shenjë të gënjeshtarit ndaj Tij dhe ndaj Pejgamberit [alejhis-salatu ves-selam] e bënë fytyrën e zezë. Gënjeshtra ndikon në nxirjen e fytyrës, e mbulon me cipë të nënçmimit, të cilën e sheh secili njeri i vërtetë. Këtë pamje të fytyrës së gënjeshtarit e sheh secili njeri që ka sy. Kurse njeriut të vërtetë Allahu i dhuron autoritet dhe madhështi, kush e sheh, e nderon dhe e do. Kurse gënjeshtarit i jep nënçmim dhe mposhtje, kush e sheh e urren dhe e nënçmon. Dhe suksesi varet nga Allahu". (I'lamul-Muvekiin, 1/95).

**5- Shqyerja e faqes deri në kokë.**

Pejgamberi, sal-lAll-llahu alejhi ve sel-lem, tregon:

Nga Semurete b. Xhundubi r.a. transmetohet se ka thënë: "I Dërguari i Allahut u fliste mjaft shokëve të vet: "A ka parë ndonjë prej jush ndonjë ëndërr?" Atij do t'ia rrëfente ëndrrat e veta ai të cilat Allahu i ka dhënë ta bëjë. Një mëngjes i Dërguari i Allahut na tha: *"Mbrëmë më kanë ardhur dy njerëz dhe më thanë: Çdo gjë lëre dhe eja me ne. Unë shkova me ta dhe hasëm një njeri të shtrirë, kurse njeriu tjetër mbi të qëndronte me një gur, me të cilin në çast ia dërrmoi kokën (e atij që ishte shtrirë), duke e hedhur prej së larti mbi të. Guri në kokën e tij të dërrmuar u ndal. Njeriu që e hodhi gurin u ul ta marrë atë; kurse ai me kokë të dërrmuar për një çast u shërua siç edhe ka qenë, koka e tij u kthye në gjendjen e mëparshme. E pastaj njeriu me gur e përsëriti veprimin e tij dhe bëri atë ç'bëri herën e parë". (Pejgamberi alejhis-salatu ves-selam) ka thënë: "Atyre të dyve me të cilët kam udhëtuar u kam thënë: Subhana-ll-llah (Lavdia i qoftë All-llahut), ç'është kjo? Ata të dy më*

*thanë: 'Vazhdo, ec!' Kemi ecur dhe erdhëm te një njeri tjetër, i cili ishte i shtrirë në shpinë, kurse njeriu tjetër mbi të qëndronte me sharrën e hekurt. Ky njeriu e kapi atë që ishte shtrirë në shpinë, për njërën faqe (të fytyrës) dhe me sharrë ia preu një nofull deri pas qafës, një vrimë të hundës me kanxhë hekuri dhe një sy ia preu deri pas qafës. Pas kësaj, po ky kaloi në anën tjetër të fytyrës. Dhe bëri të gjitha ato që i bëri në anën e parë. Ai as nuk e mbaroi anën e dytë, kurse ana e parë e fytyrës së tij në tërësi u shërua sikur edhe ka qenë. Njeriu me sharrën prej hekuri vazhdoi të bëjë ç'bëri më parë"....*

*U thashë atyre? 'Vërtet unë këtë natë kam parë çudira, ç'është ajo që kam parë?' Më thanë: 'Lidhur me këtë, ne të sqarojmë:*

***E para:** Sa i përket njeriut të parë, tek i cili erdhëm, koka e të cilit dërrmohej me gurë, ky është njeriu që e ka marrë (në krye) Kuranin, e pastaj e ka refuzuar, dhe i cili ka fjetur pa i falur namazet e obliguara.*

***E dyta:** Sa i përket njeriut, fytyra, nofulla, vrimat e hundës dhe sytë e të cilit nxirren, copëtohen dhe prehen, ky është njeriu që zgjohet në shtëpi të tij, e pastaj vazhdon të gënjejë saqë ajo arrin anembanë".* (Buhariu me nr: 5745).

## ❖ Thëniet e selefit mbi gënjeshtrën

Abdull-llah ibën Mesudi, radijall-llahu anhu, thotë:

*"Njeriu flet fjalë të vërteta dhe kujdeset të flet drejtë deri sa gënjeshtrës si mbetet as sa një gjilpërë vend në zemër dhe gënjen e kujdeset që të gënjen deri sa në zemrën e tij s'mbetet as sa një gjilpërë vend për vërtetësinë".*

Dhe thotë:

*"Nuk është e mirë gënjeshtra as në lojë e as në seriozitet, pastaj lexoi ajetin: "Keni frikë Allahun dhe jeni me të vërtetët".*

Ebu Bekri, radijall-llahu anhu, thotë:

*"Ruajuni nga gënjeshtra sepse ajo e largon imanin".*

Sa'd ibën Ebi Vekasi, radijall-llahu anhu, thotë:

*"Besimtari mundet ti posedojë të gjitha cilësitë përveç tradhtisë dhe gënjeshtrës".*

Omeri, radijall-llahu anhu, thotë:

*"Nuk arrin realitetin e imanit derisa nuk e le gënjeshtrën edhe në lojë".* (Musannef ibën Ebi Shejbe, 5/235-236).

## ❖ **Gënjeshtra e lejuar**

Gënjeshtra lejohet në tre raste: në luftë, për të pajtuar dy të kacafytur dhe bashkëshortët ndaj njëri tjetrit për të vazhduar bashkëjetesën dhe dashurinë.

Pejgamberi, sal-lall-llahu alejhi ve sel-lem, thotë:

*"Nuk është gënjeshtar ai i cili i pajton dy njerëz, aludon në të mirë ose thotë fjalë të mira".* (Buhariu me nr: 2546 dhe Muslimi me nr: 2605).

Dhe thotë:

*"Gënjeshtra vetëm në tre raste lejohet: kur ti flet burri gruas së vet për ta kënaqur, në luftë dhe për të pajtuar mes njerëzve".* (Tirmidhiu me nr: 1939 dhe Shejh Albani e konsideron si hasen në librin e tij "Sahih El Xhami"me nr: 7723).

## ❖ **Gënjeshtra e Prillit**

Sa i përket gënjeshtrës së prillit nuk dihet në të vërtetë origjina e kësaj gënjeshtre, andaj edhe ekzistojnë mendime të ndryshme mbi këtë gjë: Disa thonë se buron nga festat e pranverës, ku nata dhe dita janë të barabarta, me 21 mars.

Disa tjerë thonë se kjo risi ka filluar në Francë, në vitin 1564 pasi që është caktuar kalendari i ri, ku ai që e refuzonte këtë kalendar të ri, me një Prill njerëzit talleshin  me të dhe e shtynin të binte në pozita të vështira, kështu që bëhej objekt nënçmimi i të tjerëve.

Të tjerët thonë se buron nga shekujt e hershëm dhe nga festat idhujtare, ku lidhet me manifestimet të cilat bëheshin me fillimin e pranverës. Andaj e konsiderojnë se mbeturinë e ritualeve idhujtare… gjithashtu thuhej se gjuetia në një vend të caktuar në fillim të ditëve të gjuetisë është e dështuar dhe

kësisoj kjo ishte si bazë për shpifjen e këtyre gënjeshtrave të cilat thuren në ditët e Prillit etj.

Disa jobesimtarë kësaj dite i thonë peshku i Prillit, pasi që dielli kalon nga shenja e peshkut në shenjën që vijon.

Disa e ndërlidhin me vuajtjet e Isaut, alejhis-selam, të cilët mendojnë se Isa, alejhis-selam, është kryqëzuar me një Prill.

Disa kafira këtë ditë e quajnë dita e të gjithë budallenjve dhe mendjelehtëve, siç e quajnë anglezët, andaj ai që u beson gënjeshtrave që i përhapin qeshen dhe tallen me to.

Herën e parë është përdorur kjo gënjeshtër në gjuhën angleze në një revistë ku me 2 prill të vitit 1698 shkruante se me disa njerëz kanë pranuar ftesë që me një Prill të marrin pjesë në aksionin e larjes së zezakëve te kulla e Londrës.

Në prill ka ndodhur edhe kjo. Gazeta "Iven star" ka publikuar në Mars të vitit 1746 se me një Prill do të ketë ekspoziturë të gomarëve në odën e bujqësisë në qytetin Aslenxhton. Atë ditë u mblodhën shumë njerëz që të marrin pjesë në këtë ekspozitur. Pritën gjatë kohë, mirëpo nuk doli asgjë. Pyetën se kur do të fillojë kjo ekspozitur, e nuk morën përgjigje. Atëherë e kuptuan se në të vërtetë ata kishin ardhur ta eksponojnë veten e tyre sikurse të ishin gomarë!![1]

Disa kanë shkruar në lidhje me origjinën e kësaj gënjeshtre duke thënë:

Shumë prej nesh e feston -jeton- atë ç'farë quhet si "1 Prilli", ose siç njihet ndryshe si "Dita e rrenave", por që përkthimi i saktë i saj është "Dita e mashtrimit".

Sa prej nesh e di të fshehtën e hidhur që shihet pas "kësaj dite-feste" ?!

Në kohën kur myslimanët qeverisnin Spanjën-para rreth një mijë vjetësh, ata qenë një forcë e pathyeshme. Përpjekjet e krishterëve evropianë për zhdukjen e Islamit nëpër botë nuk reshtën asnjëherë, duke ia arritur deri diku qëllimit të tyre…

---

[1] Shiko librin e Shejh Asim b. Abdullah El Karjutij me titull: Rrena e 1prillit – realiteti historik dhe dispozita fetare për të."

Ata u munduan ta ndalnin zgjerimin e Islamit në Spanjë dhe nuk ia arritën. U munduan shumë herë por, nuk patën sukses.

Pas kësaj të krishterët dërguan mercenarët e tyre deri në Spanjë që të zbulonin fshehtësinë e forcës së myslimanëve e cila nuk thyhej. Ata e zbuluan se shkaku i kësaj force ishte devotshmëria.

Kur të krishterët zbuluan fshehtësinë e forcës së myslimanëve filluan të mendonin për strategjinë përmes së cilës do të arrinin ta thyenin dhe për këtë filluan të dërgonin alkool dhe cigare në Spanjë, falas.

Kjo taktikë i dha frytet e veta dhe besimi filloi të dobësohet te myslimanët e sidomos te gjenerata e të rinjve. Në këtë mënyrë të krishterët katolikë evropianë, arritën që të mashtrojnë Spanjën islame, duke i dhënë fund qeverisjes myslimane në Spanjë, e cila zgjati për më shumë se 800 vjet ..

Kalaja e fundit e myslimanëve, Granada, ra në datën "1 PRILL".

Prej atij viti e deri më sot, për çdo vjet festojnë atë çfarë quhet "Mashtrimi i Prillit" -(APRIL FOOL)- "1 PRILLI".

Me festimin e tyre të kësaj dite, ata duan t'i bëjnë për budallenj myslimanët, duke mos u mjaftuar me "mashtrimin që bënë në Andaluzi-Spanjë", por të mashtrojnë gjithë botën Islame, me festimin e kësaj dite. Ne myslimanët u mashtruam nga qafirët, te cilët "kanë të drejtë" ta festojnë si fitore të tyre ndaj nesh.

Vëllezër e motra myslimane!

Kur ne e festojmë këtë ditë, kemi të bëjmë me padituri të realitetit, e sikur të dinim shkakun e vërtetë të kësaj feste, asnjëherë s'kishim për ta festuar, "humbjen tonë". Dhe tani pasi mësuam të vërtetën, le të vendosim që të mos e festojmë këtë ditë. Le të mësojmë nga historia, e të mos lejojmë asnjë dobësim të Imanit tonë.

Nuk është me rëndësi për ne origjina e kësaj gënjeshtre aq sa na intereson vendimi i sheriatit për gënjeshtrën. Ajo që pa dyshim e dimë është se s'ka ekzistuar në shekujt e parë të Islamit, nuk e kanë shpikur myslimanët, por është nga armiqtë e tyre.

Ndodhitë famëkeqe që rrjedhin nga gënjeshtra e prillit janë të shumta. Disa në këtë variant i kanë lajmëruar se u ka vdekur babai, ose nëna dhe ata

nuk kanë mundë ta përballojnë këtë lajm dhe kanë vdekur. Apo se është dëbuar nga puna, ose i është djegur shtëpia, ose ka pasur ndeshje familja e tij, e i ka ndodhur që është sëmurë nga zemra, ose e ka goditur paraliza etj.

Ose tjetri flet se e ka parë gruan e tij me tjetërkënd, kurse kjo bëhet shkak që ky ta vrasë atë njeri etj.

Tregimet nuk kanë skaj, kurse të gjitha burojnë nga gënjeshtra, të cilën e ka ndaluar Islami dhe logjika e shëndoshë.

Ne sqaruam se si sheriati ka ndaluar gënjeshtrën edhe në lojë dhe ka ndaluar që të trishtohet besimtari, qoftë me seriozitet ose në lojë, qoftë me fjalë ose me vepra.

Kështu del në shesh se në sheriatin e Allahut ka urtësi dhe përkujdesje për gjendjen e njerëzve dhe përmirësimin e tyre. All-llahu na dhuroftë të mira.